# FJALOR SHPJEGUES

**Bashkë-ndërtim:** ky term i referohet pikëpamjes socio-konstruktiviste, nëpërmjet të cilit individët zhvillohen falë ndërveprimeve me njëri-tjetrin dhe me mjedisin ku jetojnë. Në këtë mënyrë, njohuritë bëhen pronë e individëve.

**Diferencim:** përshtatja e mësimit, përmbajtjes, materialeve, projekteve për t'iu përgjigjur nevojave të ndryshme të të mësuarit të fëmijëve që kanë nivele të ndryshme aftësie, zotësie, stilesh të mësuari, prejardhjeje, moshe, etj. Në një klasë të diferencuar, mësuesit pranojnë që të gjithë fëmijët janë të ndryshëm dhe kërkojnë metoda të ndryshme mësimdhënieje për të qenë të suksesshëm në shkollë. Diferencimi përfshin një sërë strategjish dhe metodash.

**Diskriminim:** manifestimi i paragjykimit në veprim. Diskriminimi mund të jetë kundër një individi ose grupi, për shkak të karakteristikave, duke përfshirë trashëgiminë, racën, klasën, gjininë, moshën, aftësinë fizike, besimet fetare ose orientimit seksual, e të tjerë. (ISSA, Education for Social Justice Program for Adults, 2005).

**Diversitet:** Diversiteti përfshin aftësinë për t'u lidhur me ato cilësi dhe kushte që janë të ndryshme nga tonat dhe nga ato të grupeve të cilave ne u përkasim, por që janë të pranishëm tek individë dhe grupe të tjera. Këto përfshijnë, por nuk kufizohen me moshën, etnicitetin, klasën, gjininë, aftsitë/cilësitë fizike, racën dhe orientimin seksual, si edhe statusin fetar, shprehjen gjinore, sfondin arsimor, vendndodhjen gjeografike, të ardhurat, statusin civil, statusin prindëror dhe përvojat e punës.

**Drejtësi sociale:** procesi i krijimit të një shoqërie të barabartë nëpërmjet sfidimit të paragjykimeve, stereotipeve dhe të institucioneve që krijojnë dhe ruajnë strukturat në një shoqëri.

**Edukim në fëmijërinë e hershme**: në këtë document, edukimi në fëmijërinë e hershme i referohet programeve dhe strategjive arsimore të menduara për fëmijët që nga lindja deri në 10 vjeç. Kjo periudhë kohore konsiderohet gjerësisht si faza më e cënueshme dhe vendimtare e jetës së një personi. Edukimi në fëmijërinë e hershme shpesh fokusohet në drejtimin e fëmijëve drejt të mësuarit nëpërmjet lojës. Termi shpesh i referohet programeve parashkollore ose programeve të kujdesit të foshnjës/fëmijës, por përfshin edhe klasat e para të shkollës fillore (klasat 1-3/4).

**Edukim shumëkulturor:** një metodë që i mundëson fëmijët të kuptojnë, respektojnë dhe çmojnë dallimet dhe ngjashmëritë kulturore, si dhe të njohin arritjet e grupeve të ndryshme etnike, racore dhe socialekonomike. Edukimi shumëkulturor mund të zbatohet në një sërë nivelesh, duke filluar nga kremtimet e diversiteteve etnike nga ana e fëmijëvë nëpërmjet organizimit të veprimtarive si, 'ushqime, dëfrime dhe festivale', dhe më pas duke shkuar drejt një qasjeje më transformuese që sjell perspektivat e ndryshme kulturore të bëhen pjesë e programit mësimor më synimin e krijimit të një shoqerie më të drejtë sociale.

**I përshtatshëm nga ana zhvillimore:** i përshtatshëm nga ana zhvillimore është një qasje e edukimit në fëmijërinë e hershme sipas së cilës një mësues ose kujdestar, ushqen zhvillimin shoqëror/emocional, fizik dhe njohës të fëmijës, duke i bazuar të gjitha praktikat dhe vendimet mbi (1) teoritë e zhvillimit të fëmijës, (2) pikat e forta dhe të dobta të identifikuara te çdo fëmijë, të zbuluara nëpërmjet shqyrtimit autentik, dhe (3) sfondin kulturor të përcaktuar në bazë të komunitetit të tij, historikut të familjes dhe strukturës familjare. Përfshin përshtatshmërinë moshore dhe atë individuale. (Bredekamp, S., dhe C. Copple, eds. 1997, NAEYC, Developmentally Appropriate Practice).

**Identitet:** në këtë dokument identiteti i referohet **identiteteve shumëfishe** të individëve. Të gjitha identitetet janë të negociueshme dhe, nganjëherë konkuruese. Krijimi i një identiteti personal është një proces dinamik i rrënjosur brenda veprimtarive dhe marrëdhënieve shumëfishe të një fëmije, përfshirë shtëpinë, komunitetin dhe shkollën. Identiteti ndërtohet, bashkë-ndërtohet dhe rindërtohet nëpërmjet ndërveprimeve me të tjerët. (Brooker dhe Ëoodhead 2008).

**Instrument:** një mjet i përdorur për të mbledhur të dhëna, informacion dhe prova. Këto mjete mund të përfshijnë teste, pyetësorë, formularë aplikimi, fletë intervistimi, lista kontrolli, shënime klasifikuese dhe vëzhguese.

**Inteligjenca shumëfishe:** një term i krijuar nga Howard Gardner, i cili argumenton se koncepti i inteligjencës, siç përcaktohet tradicionalisht në testet e kuocientit të inteligjencës nuk përshkruan mjaftueshmërisht varietetin e gjerë të aftësive kognitive që shfaqin njerëzit. Ai e shtriu konceptin e inteligjencës për të përfshirë konceptet hapësinore, gjuhësore, logjike-matematikore, trupore-kinestetike, muzikore, ndërpersonale, intrapersonale, natyralistike dhe ekzistenciale. Tradicionalisht, shkollat kanë theksuar zhvillimin e inteligjencës logjike dhe gjuhësore (kryesisht leximin dhe shkrimin). Edhe testet tradicionalë përqendrohen kryesisht tek inteligjenca logjike dhe gjuhësore. Ndërkohë që shumë fëmijë funksionojnë mirë në këtë mjedis, ka të tjerë që nuk janë të suksesshëm në këtë strukturë. Teoria e Gardnerit argumenton se fëmijët do të mbështeteshin më mirë sikur të përdorej një vizion më i gjërë i arsimimit, sipas të cilit mësuesit të përdorin metodologji, ushtrime dhe veprimtari të ndryshme që të tërheqin të gjithë fëmijët, dhe jo vetëm ata që zotërojnë inteligjencë gjuhësore dhe logjike.

**Keqtrajtim:** një qëndrim ose një sërë besimesh që justifikojnë një trajtim të padrejtë të një individi ose anëtari të një grupi. Ky qëndrim shprehet zakonisht në një trajtim të padrejtë të anëtarëve të një grupi të varur/grupi shënjestër.

**Kompetencë:** kapacitete të gjera dhe cilësi të përhershme të një personi. Kompetenca i referohet arritjes së një shkalle më të lartë të integrimit midis aftësive dhe objektivave më të largëta shoqërore që mund të ketë një individ. (Lisbon Council’s Key Competences for Lifelong Learning 2004).

**Komunitet:** përfshin jo vetëm njerëzit brenda shkollës (nxënësit dhe personelin) por edhe njerëzit e një komuniteti më të gjerë, për shembull prindërit dhe kujdestarët, komunitetin, organizatat dhe bizneset lokale.

**Komunitet mësimor:** një grup njerzish që ndajnë vlera dhe besime të përbashkëta dhe që janë të përfshirë aktivisht në procesin e të mësuarit nga njëri-tjetri dhe mbështetin njëri-tjetrin në këtë proces. Komuniteti mësimor (ose komuniteti i të nxënit) është ekzistenca e një kulture të nxëni në të cilën të gjithë janë të përfshirë në një përpjekje kolektive për të kuptuar më mirë. Karakteristikat që duhet të ketë një komunitet mësimor janë katër: a) Larmishmëri përvojash ndërmjet anëtarëve, që vlerësohen për kontributin dhe u jepet mbështetje për t'u zhvilluar; b) Objektiva të përbashkët për të avancuar njohuritë dhe aftësitë e grupit; c) Theksimi i të mësuarit se si të mësosh; d) Mekanizma për të ndarë atë që mësohet.

**Mentor:** një model që i ofron mbështetje një personi tjetër. Një mentor ka njohuri dhe përvojë të fushës dhe e ndan atë me personin për të cilin përkujdeset (i quajtur shpesh stazhieri). Procesi i mentorimit mund të përfshijë si ndërveprimet formale, ashtu dhe informale për një periudhë kohe, midis mentorit dhe stazhierit.

**Menaxhim klase:** një sërë strategjish që përdoren për të organizuar fëmijët. Këto strategji përfshijnë veprimtaritë në klasë, mësimdhënien, krijimin një mjedisi të lumtur mësimor, si dhe minimizimin e problemeve të sjelljes dhe të parregullsive të tjera.

**Metodë e individualizuar e mësimdhënies/e të mësuarit:** një mënyrë mësimdhënieje/të mësuari sipas së cilës mësuesi merr në konsideratë aftësitë, nevojat, përvojat individuale të fëmijës, kur projekton/realizon/vlerëson procesin e mësimdhënies/të të mësuarit.

**Metodë e integruar e të mësuarit:** një lojë ose punim që kërkon nga fëmijët të përdorin aftësi shumëfishe dhe dije rreth zonave të ndryshme tematike për të përmbushur atë që kanë filluar ta bëjnë. Një qasje e integruar ndaj të mësuarit e cila lidhet ngushtë me zhvillimin tërësor.

**Metodë planifikimi gjithpërfshirëse:** një metodë planifikimi që është gjithëpërfshirëse do të thotë një planifikim që siguron që veprimtaritë e të mësuarit për të gjithë grupin, grupin e vogël dhe individët të bazohen mbi nevojat dhe interesat e fëmijëve në klasë.

**Mirëqënie:** sipas Laevers (2005), "Fëmijët me një nivel të lartë të mirëqënies ndihen shkëlqyeshëm. Ata e gëzojnë jetën. Kënaqen dhe gëzojnë njëri-tjetrin dhe rrethanat e tyre. Ata rrezatojnë vitalitet, si dhe një ndjenjë lehtësimi dhe paqe të brendshme. Ata kanë një qendrim të hapur dhe pranues ndaj mjedisit të tyre. Janë spontanë dhe janë plotësisht vetvetja. Mirëqënia është e lidhur me vetë-besimin dhe të qënit elastik. Mirëqënia është e rëndësishme për procesin mësimor sepse gjeneron energji dhe siguron që fëmija të jetë në kontakt me veten, me ndjenjat dhe përvojat e veta."

**Mjedis mësimor:** në këtë document, mjedisi mësimor i referohet mjediseve *fizike* (çfarë materialesh dhe mobilje ka në mjedisin e tyre, si janë të rregulluara ato, ku janë vendosur, etj.) dhe *shoqërore/emocionale,* ku mësojnë fëmijët. Mjedisi mund të jetë në shtëpi, në komunitet ose në shkollë/qendrat ditore të kujdesit/klasë.

**Model:** i tregon fëmijëve si kryhet një detyrë ose si arrihet një sjellje e dëshiruar duke pritur që fëmijët të mund të kopjojnë modelin. Shpesh nënkupton të menduarit ose të folurit me zë rreth mënyrës si të punohet gjatë kryerjes së një detyre. Synimi është imitimi i sjelljes së një eksperti nga ana e fëmijëve.

**Me qendër fëmijën/me qendër nxënësin:** një metodë e mësimdhënies. Në këtë dokument, me qendër fëmijën nuk do të thotë që mësuesi u përgjigjet plotësisht interesave dhe veprimtarive të fëmijës. Ai ndjek, më shumë, një qasje të tipit "kornizë-e-hapur", sipas së cilës mësuesi ka një strukturë të fortë pedagogjike (ose kornizë) që mbështet fëmijën gjatë zbulimeve, ndërveprimeve dhe reflektimeve të tij. Si fëmija, ashtu dhe mësuesi karakterizohen nga nisma të mëdha në procesin e të mësuarit.

**Ndërhyrje:** veprim i planifikuar për të përmirësuar përparimin e fëmijëve që janë identifikuar se nuk kanë arritur nivelin e pritshëm dhe që janë në rrezik të mos përmbushin potencialin e tyre. Ndërhyrja nënkupton që këta fëmijë disa herë të marrin ndihmë shtesë ose të ndryshme nga të tjerët, por një ndërhyrje efektive kërkon, po ashtu, që nevojat e këtyre fëmijëve të merren parasysh në të gjitha planet e mësimdhënies.

**Paaftësi:** vonesa të vogla/të moderuara/serioze siç janë përcaktuar nga diagnozat. Kur i referohet një fëmije, termi 'paaftësi' nënkupton vonesat në një ose më shumë nga zonat e mëposhtme të zhvillimit: fizik, njohës, komunikativ, social-emocional, ose të përshtatjes ndaj mjedisit.

**Paragjykim:** një lloj qëndrimi specifik që nuk bazohet mbi argumente faktike dhe logjike, që i reziston ndryshimit dhe që përfshin marrëdhënie të forta emocionale. (Trikic and Vranjesevic, *Neither Black nor White* Program, 2004)

**Pedagogji:** arti dhe shkenca e mësimdhënies.

**Pedagogji cilësore:** në këtë dokument, pedagogjia cilësore i referohet artit/shkencës së mësimdhënies dhe të mbështetjes së zhvillimit të fëmijës në mënyrë tërësore dhe gjithëpërfshirëse, që shkon përtej metodës tradicionale së fabrikimit apo të transmetimit të njohurive. Ajo përfshin ndërveprimet integruese me fëmijët, familjet dhe komunitetet; strategjitë për një të mësuar kuptimplotë; përvetësimin e diversitetit; dhe krijimin e mjediseve nxitëse dhe përfshirëse që nxisin mirëqënien e gjithsecilit dhe që zhvillohen në të gjitha kompetencat e nevojshme për të qenë anëtarë aktivë dhe të përgjegjshëm të shoqërisë.

**Përvoja (competency)** është një koncept më i ngushtë teknik që shpesh i referohet listave të aftësive, dijeve, etj, që presupozohet të zotërojë një person më qëllim që të realizojë një veprimtari të veçantë. (Urban 2010)

**Përfshirje:** procesi i ofrimit të gjithë fëmijëve për të marrë pjesë në komunitetin e shkollës, pavarësisht nga pikat e forta apo kufizimet individuale që kanë. Është një term që shpreh përkushtimin për të arsimuar çdo fëmijë në masën maksimale të mundshme, në shkollë dhe klasë. Nënkupton sjelljen e shërbimeve mbështetëse tek fëmija (dhe jo dërgimin e fëmijës tek shërbimet) dhe kërkon që fëmija të përfitojë nga të qënit në klasë (dhe jo të durojë fëmijët e tjerë).

**Përfshirje e fëmijës:** ky term i referohet përcaktimit të Laevers (2005), sipas të cilit, "fëmijët me një nivel të lartë të përfshirjes janë shumë të përqendruar në veprimtari dhe të përpirë nga kjo. Ata tregojnë interes, motivim, madje dhe magjepsje. Për këtë arsye ata priren që të ngulmojnë. Pozicioni i tyre tregon një veprimtari mendore intensive. Ata përjetojnë plotësisht ndijimet dhe kuptimet. Nga plotësimi i shtysës së tyre eksploruese rezulton një ndjenjë e fortë kënaqësie. Kur ka përfshirje, ne kuptojmë që fëmijët po operojnë në kufijtë maksimalë të aftësive të tyre."

**Përfshirje sociale:** të qenit proaktiv për të ndryshuar rrethanat dhe zakonet që çojnë (ose kanë çuar) drejt përjashtimit të disa grupeve të njerëzve. Është një filozofi ose sistem vlerash, sipas të cilit të gjithë njerëzit kanë të drejtën e qasjes së barabartë dhe e tejkalon idenë e vendndodhjes fizike, duke mishëruar vlerat bazë që nxisin pjesëmarrjen, miqësinë dhe ndërveprimin shoqëror, që rezultojnë në ndjenjën e përkatësisë.



**Përmirësim cilësor:** pritshmëria që mësuesit do reflektojnë mbi punën e tyre dhe do të shqyrtojnë të dhënat më të rëndësishme, me qëllim që të përcaktojnë çfarë duhet përmirësuar dhe të venë në jetë një plan për përmirësimin professional, në mënyrë që fëmijët të përftojnë kompetenca jetëgjata të të mësuarit, të nevojshme për të qenë të suksesshëm dhe të lumtur në jetë.

**Përshtatshmëri moshore:** një cilësi që mund të zbatohet me veprimet, veprimtaritë, objektet/materialet, dhe mjediset dhe tregon se këto cilësi përshtaten me sekuencat universale dhe të parashikueshme të rritjes dhe zhvillimit të individëve në një mënyrë që mbështetin të mësuarin dhe zhvillimin e tyre. Është një nga faktorët që, bashkë me përshtatshmërinë individuale, është pjesë e **përshtatshmërisë zhvillimore.**

**Portofol (fëmija):** një koleksion i qëllimshëm i dokumenteve që lidhen me punimet e fëmijës. Portofoli është zakonisht një dosje ose libër shënimesh që përmban punimet më të mira të fëmijës, si dhe punët në progres, siç përcaktohen nga mësuesi, fëmija dhe familja e tij/e saj. Përmban vlerësimin e mësuesit të pikave të forta të pjesëve të zgjedhura, si edhe vlerësimin e vetë fëmijës dhe të prindërve të tij/të saj. Përveç kopjeve aktuale të punës së fëmijëve, ai duhet të përmbajë vëzhgimet dhe listat e kontrollit të mësuesit. Mund të përmbajë edhe fotografitë e bëra gjatë punës në progres, ose të produkteve përfundimtare, si skulpturat, koleksionet, videoregjistrimet, etj. Të gjitha dokumentet duhet të kenë datë.

**Portofol (mësuesi):** një koleksion i qëllimshëm i dokumenteve që lidhen me punën e mësuesit (p.sh., dëshmitë, raportet mbi rezultatet mësimore të fëmijës, modele të punës së studentit) dhe të produkteve të realizuara nga mësuesi (p.sh., një plan mësimor, një kritikë

rreth një kapitulli të tekstit, një videoregjistrim të një mësimi, një test të mësuesit të përgatitur për një njësi të caktuar tematike, një prezantim në një takim pune apo konferencë, etj.). Tipet e dokumenteve në këtë portofol mund të jenë të specifikuara, ose mësuesi mund të jetë i lirë të vendosë se çfarë dokumentesh të përfshijë në këtë portofol.

**Profesionalizëm (mësuesi):** një lëvizje reformë për të promovuar mësimdhënien si profesion bazuar mbi njohuritë, strukturën e liçensuar, standardet për praktikën dhe funksionet profesionale.

**Pyetje e hapur:** një pyetje që ka shumë përgjigje të sakta të mundshme dhe që e lejon individin të përgjigjet në shumë mënyra. Pyetjet e hapura të ftojnë të bësh hamendësime, pasi përgjigja ose është e panjohur, ose jo e paracaktuar.

**Pyetje e mbyllur:** një pyetje që ka vetëm një përgjigje të drejtë dhe/ose ku njihet tashmë përgjigja nga ai që pyet, ose që kërkon një përgjigje minimale nga ana e personave që japin përgjigje.

**Reflektim:** veprimi i të menduarit mbi një përvojë apo ngjarje të kaluar dhe të ndikimit që ka patur. Reflektimi është një proces me anë të të cilit një person rishqyrton të kaluarën e tij/të saj si mënyrë për të përmirësuar të ardhmen.

**Rezultate:** ndryshimet në sjellje, dije, aftësi, cilësi ose qëndrime.

**Rezultat i të mësuarit:** çfarë është mësuar ose fituar në drejtim të dijes në fund të mësimit, nëpërmjet skemës së punës ose nëpërmjet lojës.

**Rubrikë:** një grup i caktuar parametrash të vendosura për klasifikimin e rezultatit të fëmijëve për detyrat që janë krijuar midis mësuesit dhe studentëve. Rubrikat e mira përbëhen nga një shkallë fikse e matjes (për shembull: ka nevojë për përmirësim, mirë, shkëlqyeshëm), e përshkrimeve të secilës pikë për t'u matur, dhe të përgjigjeve model.



**Stereotip:** një konceptim, opinion, ose imazh konvencional dhe tepër i thjeshtëzuar, bazuar mbi besimin që ekzistojnë qëndrime, shfaqje ose sjellje të ndara me të gjithë anëtarët e një grupi. Stereotipat janë struktura shoqërore që krijohen në jetën e përditshme nëpërmjet komunikimit dhe, sapo përvetësohen nga një grup i madh, funksionojnë si një realitet i pavarur (nganjëherë 'urdhërues').

**Stil të mësuari:** metoda ose mënyra të ndryshme të të mësuarit që e bëjnë të mësuarin më efektiv dhe kuptimplotë për nxënësin, përfshirë metodën dëgjimore, pamore, kinestetike, konkrete apo artistike, çfarë ritmi të mësuari parapëlqen, nëse parapëlqen të punojë i vetëm apo me të tjerë, etj.

**Strategji të mësimdhënies:** metodat, procedurat dhe teknikat e mësimdhnies të përdorura për arritjen e synimit ose objektivit të procesit të të mësuarit. Strategjitë e mësimdhënies duhet të përputhen me stilin dhe aftësinë e të mësuarit të nxënësit dhe të marrin parasysh përmbajtjen e procesit të të mësuarit.

**Shoqëri civile:** arena e një veprimi të pasforcuar, kolektiv rreth interesave, qëllimeve dhe vlerave të përbashkëta. Shoqëritë civile shpesh popullohen nga organizata të regjistruara si bamirësie, si organizata joqeveritare për zhvillim, grupe komunitare, organizata të grave, organizata të besimit fetar, shoqata profesionale, bashkime profesionale, grupe vetë-ndihmëse, lëvizje shoqërore, shoqata biznesi, koalicione, dhe grupet e avokatisë. (London School of Economics 2004)

**Shqyrtim:** shqyrtimi është një term i gjerë, i përdorur për të përshkruar mbledhjen e informacionit rreth rezultatit të fëmijëve në një fushë të caktuar. Në këtë dokument, termi shqyrtim i referohet vlerësimit sesi zhvillohen dhe përparojnë fëmijët në klasë. Qëllimi i shqyrtimit nuk është "të testojë" çfarë dinë fëmijët, por të planifikojë si të përmbushen nevojat e çdo fëmije. Shih, gjithashtu, *shqyrtimi formativ* dhe *shqyrtimi përmbledhës*. Shqyrtimi është faza e parë e **ciklit shqyrtim/planifikim**: shqyrtohet se çfarë dinë ose realizojnë fëmijët, planifikohen veprimtari që u përgjigjen nivelit të tyre të njohjes dhe të realizimit, dhe më pas shqyrtohet se si u realizua veprimtaria.

**Shqyrtim i të mësuarit** është praktika e përdorimit të shqyrtimit të klasës për të përmirësuar në vazhdimësi procesin e të mësuarit, dhe jo thjesht për të regjistruar se çfarë është mësuar në klasë. Nënkupton kërkimin dhe interpretimin e provave që të përdoren nga nxënësit dhe mësuesit e tyre për të vendosur se ku janë nxënësit në procesin e tyre të të mësuarit, ku kanë nevojë të shkojnë dhe si të arrijnë në atë pikë. Shqyrtimi konsiderohet **autentik** kur përdor format shumëfishe të vlerësimit që pasqyrojnë të mësuarin, arritjet, motivimin dhe qëndrimet ndaj veprimtarive të klasës. Shembujt e shqyrtimit autentik përfshijnë shqyrtimin e rezultateve, të protofoleve të punëve dhe vetë-shqyrtimin e fëmijëve.



**Shqyrtim formal:** procesi i mbledhjes së informacionit duke përdorur standarde, teste ose instrumente të bëra publike në lidhje me procedura specifike administrative dhe interpretative, të përdorura për të marrë vendime të përgjithshme për mësimdhënien.

**Shqyrtim formativ:** i referohet shqyrtimit, i cili siguron informacionin e nevojshëm për të kuptuar çfarë dijnë ose mund çfarë mund të bëjnë fëmijët me qëllim që *të realizohen ndryshime të menjëhershme në mësimdhënie dhe planifikim për përvojat mësimore*. Ky është në kontrast me shqyrtimin përmbledhës, i cili bëhet në mënyrë tipike në fund të cikleve mësimore për të vlerësuar se çfarë kanë realizuar fëmijët. Shqyrtimi formativ është objektiv dhe kryhet në situata të natyrshme që tregojnë se çfarë bëjnë normalisht fëmijët dhe pasqyron aftësitë e tyre të vërteta. Një shembull i shqyrtimit formativ është vëzhgimi sistematik i fëmijëve dhe regjistrimi i asaj që bëjnë. Një nga mjetet më efektive të shqyrtimit formativ në fëmijërinë e hershme është vëzhgimi.

**Shqyrtim përmbledhës:** shqyrtimi përmbledhës përgjithësisht realizohet në fund të një kursi ose projekti. Në planin mësimor, shqyrtimet përmbledhëse përdoren në mënyrë tipike për t'u dhënë nxënësve notën e simestrit.

**Trajtim i barabartë:** ofrimi i mundësive, kujdesit, respektit për secilin në mënyrë të barabartë, pavarësisht gjinisë, racës, sfondit kulturor dhe ekonomik apo besimit fetar. Gjithashtu, trajtim i barabartë përfshin dhe trajtimin e diferencuar të grupeve dhe individëve sipas nevojave të tyre.

**Tranzicion:** rastet kur gjatë ditës së shkollës ka një ndryshim në veprimtari, vend, ritëm, ose nivel të mësimdhënies. Tranzicioni i referohet, gjithashtu, ndryshimit nga një nivel shkollor në një tjetër (p.sh., nga kopshti në shkollën fillore).

**Tregues:** faktor apo variabël sasior ose cilësor që siguron një mjet të thjeshtë dhe të besueshëm për të matur arritjen, për të pasqyruar ndryshimet që lidhen me një ndërhyrje, ose për të ndihmuar vlerësimin e rezultatit të një tregues zhvillimi. Në këtë dokument treguesit u referohen veprimeve që bëjnë mësuesit për të arritur standardet e deklaruara.

**Të menduarit krijues:** prodhimi i ideve dhe mendimeve të reja. Të menduarit imagjinar synon prodhimin e rezultateve që flasin për sintezë idesh ose procese të ndryshëm të menduari, jo tradicional.

**Të menduarit kritik:** të menduarit kritik nënkupton një përpjekje këmbëngulëse për të shqyrtuar çdo lloj besimi apo forme të supozuar njohurish në dritën e provave që i mbështetin ato dhe të përfundimeve të mëtejshme drejt të cilave priret kjo përpjekje. Kjo kërkon, gjithashtu, të zotërosh aftësinë për të njohur problemet, për të gjetur mjetet e duhura për t'i zgjidhur ato, për të mbledhur dhe bërë bashkë informacionin e marrë, për të pranuar supozimet dhe vlerat e padeklaruara, për të kuptuar dhe përdorur gjuhën me saktësi, qartësi dhe kujdes, për të interpretuar të dhënat, çmuar provat dhe vlerësuar argumentet, njohur ekzistencën (ose mos ekzistencën) e marrëdhënieve logjike midis atyre që ofrohen, për të nxjerrë përfundimet dhe përgjithësimet e garantuara, për të testuar përfundimet dhe përgjithësimet e arritura, për të rindërtuar modelet e veta të besimit mbi bazën e një përvoje më të gjërë dhe për të dhënë gjykime të sakta mbi sendet dhe cilësitë specifike në jetën e përditshme. (Wikipedia)

**Të mësuarit:** procesi i fitimit të dijeve, aftësive, qëndrimeve ose vlerave nëpërmjet ndërveprimeve, studimit, përvojës ose mësimdhënies që shkakton një ndryshim të thellë, të matshëm dhe specifik të sjelljes, që lejon një individ të formulojë një strukturë të re mendor (njohuri konceptuale të tilla si qëndrime ose vlera). Është një proces që varet nga përvoja dhe çon drejt ndryshimeve afat-gjata të sjelljes potenciale.

**Të mësuarit gjatë gjithë jetës:** të jesh në ndjekje të vetë-motivuar dhe vullnetare të dijes, gjatë gjithë jetës dhe në të gjitha fushat e saj, si për arsye personale, ashtu dhe profesionale. Kjo përfshin dijet dhe aftësitë e fituara në kontekste formale, jo formale dhe informale. Si i tillë, ai jo vetëm rrit përfshirjen shoqërore, qytetarinë aktive dhe zhvillimin personal, por rrit konkurrueshmërinë dhe mundësinë e punësimit (Wikipedia).

**Të mësuarit bashkëpunues:** një metodë e të mësuarit sipas së cilës fëmijët punojnë bashkë në grupe, zakonisht me synimin e plotësimit të një detyre specifike nëpërmjet

bashkëpunimit. Kjo metodë mund t'i ndihmojë fëmijët që të krijojnë veti lidershipi dhe aftësi të punojnë me të tjerët si një skuadër.

**Të mësuarit me pjesëmarrje aktive:** një proces me anë të të cilit fëmijët përfshihen aktivisht në procesin e të mësuarit, dhe jo ku të absorbojnë "pasivisht" mësimin nga mësuesi. Të mësuarit aktiv përfshin veprimtaritë konkrete dhe i angazhon nxënësit që të përputhin çfarë u duhet të mësojnë me interesat, nivelet e të kuptuarit dhe të zhvillimit të tyre. Pjesëmarrje aktive përfshin të qënit pjesë e proceseve demokratike, të paturit e lirisë për të zgjedhur, për të marrë pjesë në vendime, etj. Të mësuarit, po ashtu, nënkupton të lexuarit, të shkruarit, diskutimin dhe përfshirjen në zgjidhjen e problemeve, analiza, sinteza dhe vlerësime.

**Veprimtari e hapur:** një veprimtari ku nuk janë të paracaktuara rezultatet që do të sjellë.

**Vetë-koncept:** përceptim i një personi mbi pikat e veta të forta dhe të dobta, mbi aftësitë dhe cilësitë.

**Vetë-kontroll/vetë-rregullim:** aftësia e kontrollimit të emocioneve, dëshirave, reagimeve të veta. Në psikologji nganjëherë vetë-rregullim quhet dhe ushtrimi i vetë-kontrollit nëpërmjet funksioneve ekzekutive në procesin e vendim-marrjes.



**Vlerësim:** matja dhe gjykimi i cilësisë, vlerës, apo meritës së një përgjigjeje, produkti apo rezultati, bazuar mbi kriteret e vendosura. Vlerësimi bazohet zakonisht mbi shumë burime informacioni. Termat "shqyrtim" dhe "vlerësim" shpesh përdoren në vend të njëra-tjetrës.

**Zgjidhje problemi:** një metodë e të mësuarit që i jep fëmijëve mundësinë e vlerësimit të të menduarit dhe të përparimit të tyre ndërkohë që zgjidhin probleme. Procesi përfshin diskutimin e strategjisë - përcaktimin e strategjive të zgjidhjes për probleme të ngjashme dhe përcaktimin me saktësi të problemeve të tjera shtesë brenda kontekstit të hulumtimit.

**Zhvillim profesional:** një proces i projektuar për të përmirësuar kompetencat specifike profesionale, ose kompetencën e përgjithshme të një mësuesi. Procesi, zakonisht, i referohet dhënies së ndihmës për mësuesin që të ndërtojë dije dhe cilësi duke u ekspozuar ndaj informacionit dhe përvojave të reja. Në këtë dokument, ai i referohet, gjithashtu, ndihmës ndaj mësuesve që të bëhen reflektivë në praktikën e tyre, si edhe të angazhohen në veprimtari që promovojnë profesionin dhe të mirën e fëmijëve dhe të shoqërisë.

**Zhvillim tërësor:** tërësia e zhvillimit, që është shumë më e madhe se shuma e pjesëve përbërëse të tij. Zhvillimi tërësor bazohet mbi premisën që zhvillimi nuk mund të kuptohet nga një ekzaminim i izoluar i pjesëve të tij, pasi çdo komponent i zhvillimit të një fëmije ndikon mbi tjetrin – komponentët e ndryshëm të zhvillimit janë të ndërlidhur në thelbin e tyre.